# Përshëndetje

**Fëmijë të dashur,**

Ju e dini që Allahu i Lartësuar dëshiron që robërit e Tij të jenë të lumtur, andaj u dërgoi atyre Pejgamberët për t'i mësuar se si mund të arrijnë gjer te lumturia. Pejgamberët janë udhëzuesit dhe mësuesit e njerëzve. Ata u mësojnë urdhërat e Allahut të Lartmadhëruar, dhe se si duhet të jetojnë në këtë botë. Kjo ka ndodhur kështu, që nga Pejgamberi i parë Ademi (a.s.) e deri te Pejgamberi i fundit, Hazreti Muhammedi (sal-lallahu alejhi ve sel-lem).

Ju e dini se fjalët (veprat dhe miratimet) e Pejgamberit (a.s.) quhen hadithe. I Dërguari i Allahut e ka shpjeguar Kuranin Fisnik, i cili është urdhër i Zotit të Lartë, me hadithet e tij. Pejgamberi (a.s.) me anë të haditheve të tij na ka mësuar se çfarë duhet të bëjmë në mënyrë që të jemi të lumtur në këtë jetë dhe në tjetrën.

Ne duhet t'i lexojmë shumë hadithet fisnike për t'i kuptuar sa më mirë urdhërat e Allahut të Lartësuar dhe për ta mësuar pa mangësi fenë tonë të bukur. Që prej she-

kujsh, shumë dijetarë të fesë sonë kanë përgatitur “buqeta dyzet-hadithëshe” nga fjalët e Pejgamberit (a.s.), e kështu ua kanë mundësuar myslimanëve që t’i mësojnë hadithet fisnike në mënyrë sa më të lehtë.

Edhe libri im i dyzetë, të cilin e shkrova për ju, dëshirova që të ishte një prej “buqetave dyzet hadithëshe” të mbledhura nga fjalët e Pejgamberit (a.s.). Ngaqë e di, se i doni shumë tregimet, dëshirova që hadithet e përzgjedhura t’ua përcjell të shoqëruara me tregime.

Lexojini me vëmendje, duke mos harruar që Pejgamberi (a.s.) i do shumë ato që i mësojnë dhe sillen sipas haditheve të tij!

**M. Jashar Kandemir**

# Zogjtë

Një gjuetar kishte vendosur buzë një përroi një rrjetë me thërrime buke.

Një tufë zogjsh duke fluturuar, panë rrjetën me thërrime buke, u afruan dhe, tek zgjatnin sqepat, papritur mbetën brenda në rrjetë.

Kur gjuetari, i gëzuar, erdhi për t'i kapur zogjtë, ata fluturuan njëherësh me gjithë rrjetë.

Gjuetari u habit. Pyeti veten: "Si është e mundur të ngjasë një histori e tillë?!"

I zemëruar vrapoi pas tyre. Vrapoi e vrapoi..., por zogjtë me gjithë rrjetë largoheshin gjithnjë e më shumë.

I lodhur dhe i pashpresë, u ul të pushojë buzë një rruge. Ndërsa gjuetari ishte kredhur në mendime të thella, një burrë kaloi asaj ane. Ai iu afrua dhe e pyeti se mos kish ndonjë hall që rrinte aq i merakosur.

Gjuetari hodhi sytë në drejtim të zogjve që fluturonin dhe i tha se do t'i zinte patjetër ata.

Burri qeshi.

-Zoti të dhashtë mend! Kujton se mund t'i zësh zogjtë që fluturojnë në ajër?

Gjuetari iu përgjigj:

-Po! Të ishte në rrjetë një zog nuk do ta kapja dot, por, ata, tani janë bashkë, dhe unë do t'i zë!

Në të vërtetë ndodhi ashtu siç tha gjuetari.

Kur muzgu ra, secili zog do të shkonte në folenë e tij të dashur. Por ç'ndodhi? Ca zogj e tërhiqnin rrjetën drejt pyllit, kurse të tjerë e tërhiqnin drejt liqenit. Kishte dhe prej atyre që donin të shkonin në male e në zabele. Kështu që, tërhiq këndej e tërhiq andej, tërhiq e tërhiq..., dhe ranë në tokë së bashku me rrjetën. Gjuetari s'vonoi dhe i kapi të gjithë.

Zogjtë, po ta dinin hadithin e Pejgamberit (a.s.), i cili thotë: "**Mos u ndani prej njëri-tjetrit, sepse delen që ndahet nga kopeja e ha ujku.**" - do të fluturonin në një drejtim të gjithë, gjuetari nuk do t'i kapte dot dhe ata do të shpëtonin...

# Gjembi

Dikur, në një shtet të botës, ekzistonte një formë e tmerrshme ndëshkimi. Njerëzve që gjykoheshin fajtorë, u lëshonin luanë të uritur. Për të parë këtë pamje rrënqethëse, mblidhej i gjithë populli.

Fajtori i asaj dite ishte një burrë që kishte ikur prej zotërisë së tij. Burrin e lidhën në mes të një sheshi të rrethuar me mure të larta, që quhej arenë. I lëshuan një luan, të cilin e kishin lënë dhjetë ditë pa ngrënë. Luani i uritur, hungëroi njëherë, vrapoi dhe u bë gati të hidhej mbi burrin e drobitur. Por... ai ndaloi papritur. U afrua ngadalë dhe nisi të lëpinte e të përkëdhelte duart e burrit që ishte bërë i verdhë në fytyrë.

Të pranishmit u habitën dhe s'u besohej. Dikush, me zë të lartë, e pyeti:
- Na trego, përse luani nga një bishë e tmerrshme, u urtua menjëherë sa të pa?

Burri iu përgjigj:

-E shikoni këtë luan, dikur e kam takuar në pyll. Në putrën e djathtë i ishte ngulur një gjemb. Luani rënkonte, ndiente dhembje dhe herë pas here një lot i shfaqej te sytë. Unë mora guximin dhe ia hoqa. Që atë ditë u bëmë miq të ngushtë.

Të gjithë dëgjonin me kureshtje ngjarjen, që tregonte burri i panjohur, dhe u prekën thellë në shpirt nga ajo që kishte ndodhur një ditë në pyll.

U vendos që burri të ishte i lirë, ta gëzonte lirinë. Burri ecte ngadalë e krenar. Pas tij ecte luani si një mace e urtë. Të gjithë e shikonin këtë skenë të habitur e të mahnitur.

Pejgamberi (a.s.) e ka thënë bukur:

**“Allahu ka mëshirë për atë që është mëshirues. I mëshironi ata që janë mbi tokë, në rast se doni t’iu mëshirojnë ata që janë në qiell.”**

(Es-Sujuti, Xhamius-sagir)



# Palltoja

Çobani Ahmet ishte një njeri me shumë halle. Në vitet e luftës së tmerrshme kishte vuajtur shumë. Gruaja i kishte vdekur dhe djalin e kishte humbur. Kur humbi edhe punën që kishte në qytet, filloi të punonte si çoban në një fshat.

Një ditë, kur po kulloste delet në qoshe të rrugës, pa një të ri të sëmurë që po e dërgonin në qytet. Nga veshja kuptohej se djaloshi i ri ishte më i varfër se dajë Ahmeti. Ai kishte veshur një xhaketë të hollë dhe po dridhej. Daja e hoqi xhaketën e tij të cilën kishte shumë vite që s'e kishte hequr nga trupi dhe ia dha djaloshit të sëmurë ta vishte.

Kur mbërriti në spital, djaloshit iu desh të priste në korridorin e spitalit. Gjatë kohës që priste për t'u vizituar, ai u habit kur ndjeu se dikush e preku duke i thirrur "Baba"! Ngriti kokën dhe e pa. Djaloshin që kishte përballë, nuk e njohu. Edhe djaloshi që i thirri "Baba" u habit. Ai i kërkoi ndjesë duke i thënë:

- Më falni. Palltoja që keni veshur më ngjasoi me palltonn e babait tim që nuk e kam parë prej vitesh. Pandeha se mos ishit, ju, babai im...

Djaloshi i sëmurë e pyeti për babain e tij. Pasi folën pak, e kuptoi se ky djalosh ishte djali i xhaxhi Ahmetit. Ai i tha se nuk kishte gabuar dhe se kjo pallto ishte vërtetë e babait të tij. Pasi mbaroi vizita, bashkë me djalin e xhaxhi Ahmetit, i cili tashmë ishte bërë infermier, u kthyen në fshat.

Sa i vërtetë qenka hadithi i Pejgamberit (a.s.):

**"Një mirësie i jepet dhjetëfish shpërblim".**

(Es-Sujuti, Xhamius-Sagir)

# Pasqyra

Një herë, një ministër, ndërsa po shëtiste në treg bash-kë me parinë e tij, kaloi në rrugën e pazarit të robërve. Njerëzit e shkretë që kishin humbur lirinë, shiteshin një nga një.

Ministri u afrua te robërit. Ai dëshironte t'i shikonte më nga afër. Një rob i moshuar iu drejtua ministrit duke i thë-në:

- I nderuari ynë, në çallmën tuaj ka një njollë.

Ministri e hoqi çallmën dhe e pa. Robi kishte të drejtë. Domethënë, kishte orë që shëtiste kështu dhe të gjithë e kishin parë pa ia vënë askush në dukje. U turpërua shu-më. I mërzitur shikoi parinë e tij dhe i tha:

- Ju keni bërë sikur nuk shikoni dhe më keni lënë të shë-tis në këtë gjendje. Nuk keni nxjerrë zë, edhe pse e keni parë njollën në çallmën time. Miku im i vërtetë paska qenë ky rob i shkretë, por unë nuk e dija se ai është miku im. Unë nuk mund ta pranoj që miku im të shitet si rob. Pra-



ndaj blijeni atë menjëherë dhe faljani lirinë!

Ministri, për të mos u harruar asnjëherë kjo ngjarje, e bëri tablo këtë hadith të Pejgamberit (a.s.) dhe ia dërgoi parisë së tij:

**"Besimtari është pasqyrë e besimtarit".**

(Ebu Davud, Edeb, 57)

# Gaffari, Aliu dhe Ismaili

Një ditë vere disa fëmijë po lodronin pranë një përroi. Njërin prej tyre e quanin Gaffar. Ai i mërziste, i ngacmonte dhe i zemëronte kafshët sa më s'ka. Kafshët, sa e shikonin Gaffarin, iknin dhe fshiheshin menjëherë. Ishte bërë tmerri i tyre.

Gaffarit nuk i pëlqente asgjë, madje as lojërat që i propozonin shokët. Ai dëshironte të loznin një lojë që të bënte bujë.

Tërhoqi në një qoshe tre shokë, të cilët mendonin si ai. Pasi folën kokë më kokë, më në fund e gjetën lojën e shumëëndërruar. Të tjerët, kureshtarë, ishin në pritje për të parë se cila ishte loja e re me të papriturat e saj, të cilën e kishin menduar Gaffari dhe tre shokët e tij.

Gaffari dhe shokët e tij iu afruan vjedhurazi Aliut. E kapën për krahësh dhe prej këmbësh dhe e hodhën në përrua. Aliu nuk dinte not. Ai s'kishte shumë kohë që kishte ardhur në qytet.

Aliu u tremb shumë. U përpëlit disa herë duke lëvizur këmbë e duar, por pa dobi, sepse nuk dinte not. Bërtiste me të madhe e kërkonte ndihmë. Gaffari dhe shokët e tij bënin sehirë e qeshnin me të madhe.

Njëri prej fëmijëve, të cilin e quanin Ismail, duke e parë

shokun e tij në rrezik, u zhvesh menjëherë. Ismaili ishte i fortë dhe trim. Gaffari nuk mund të kapej dot me të.

Ismaili u hodh në përrua, notoi si notar i vërtetë dhe e nxori Aliun shëndosh në breg.

Ismaili i hodhi një vështrim plot zemërim Gaffarit. Donte që ai të kuptonte veprimin e gabuar që kishte bërë ndaj shokut.

Fëmijët e tjerë e rrethuan Ismailin dhe e përshëndetën. Guximi dhe veprimi i tij shpëtoi Aliun, që përpak desh u mbyt nga loja e pamenduar, e pakëndshme dhe e rrezikshme e Gaffarit dhe e shokëve të tij.

Një burrë, që ishte dëshmitar i gjithë ngjarjes, iu afrua Ismailit, i ledhatoi kokën dhe i tha: “Bir, ti bëre atë që ka thënë Pejgamberi ynë i Nderuar. Allahu qoftë i kënaqur prej teje!”

Pejgamberi (a.s.) thotë:

**“Besimtari është vëllai i besimtarit.<br>Nuk i bën keq atij dhe nuk e lë në dorën<br>e së keqes.”**

(Ebu Davud, Edeb, 57)

# “Fantazma”

Një natë, një tregtar po kthehej në shtëpi më vonë se zakonisht.

Rrugës pa një zezak të moshuar, i cili po përpiqej të kalonte natën pranë një muri. Tregtarit iu dhimbs dhe e mori në shtëpinë e tij. I dha supë të ngrohtë dhe e veshi me rroba të pastra. Më pas zezaku i moshuar fjeti në një dhomë të veçantë dhe bëri një gjumë të ëmbël.



Aty nga mesi i natës, zezaku dëgjoi ca zhurma. U zgjua, e me hap të ngadaltë iu afrua dritares. Nën dritën e zbehtë të hënës pa dy hajdutë që po përpiqeshin të hynin nga dritarja.

Zezaku bërtiti me të madhe: "Hej, ju! Çfarë po bëni, atje?"

Hajdutët, kur panë një këmishë të bardhë si bora, u tmerruan. U hodhën njëri mbi tjetrin, vrapuan duke thënë: "Të ikim sa më parë, se në këtë shtëpi paska fantazma."

Gjatë rrugës, nga që nuk dinin se ku shkelnin, njërit iu thye këmba, ndërsa tjetri u plagos në kokë.

Njerëzit e shtëpisë u zgjuan nga zëri i zezakut të moshuar dhe zhurma e hajdutëve. I ndoqën keqëbërësit dhe i zunë jo larg shtëpisë.

Dhe Pejgamberi (a.s.) e thotë bukur:

**"Allahu do ta ndihmojë njeriun**
**për sa kohë që ai e ndihmon vëllain e tij."**

(Muslim, Birr, 15)

# Fqinji në xhenet

Një herë, një padishah kishte dalë të shëtiste në qytet. Kishte ndryshuar rrobat për të mos u njohur dhe me vete kishte marrë një shërbëtor. Ai dëshironte të mësonte se çfarë mendonin njerëzit për të e për udhëheqjen e tij.

Rruga i ra pranë një xhamie. Ishte dimër. Gjithçka kishte ngrirë nga i ftohti.

Dy të varfër, duke u dridhur, po qëndronin ulur në një qoshe. Ata nuk kishin vend tjetër ku të shkonin.

Padishahu, i cili ishte kureshtar të dinte se çfarë do të flisnin për të, iu afrua me kujdes.

Njëri prej të varfërve, i cili ishte dhe gazmor, po ankohej nga i ftohti:

- Nesër, kur të shkojmë në xhenet, nuk do të pranojmë që të futet edhe padishahu ynë aty! Nëse e shikoj se i afrohet murit të xhenetit, do të heq këpucën dhe do ta qëlloj!

Tjetri pyeti me kureshtje:

- Për këtë arsye nuk do ta futësh në xhenet?

Ai iu përgjigj:

- Sigurisht! Ne këtu po ngrijmë këtu nga të ftohtit, ndërsa ai bën qejf në saraj dhe as që do t'ia dijë se çfarë po na ndodh ne sonte. E pastaj, ai të bëhet fqinji im në xhenet?! Unë nuk dua një fqinj të tillë për shok!

Më pas të dy qeshën bashkë.

Padishahu i tha shërbëtorit të tij:

- Mos e harro këtë xhami dhe këta njerëz!

Kur u kthye në saraj, i dërgoi shërbëtorët te xhamia. Ata i morën dy të varfërit dhe i sollën në saraj. I çuan në një dhomë të ngrohtë dhe të rregulluar hijshëm. Pastaj u thanë:

- Këtu do të hani, do të pini, do të flini dhe do të luteni për padishahun tonë. Besoj se, ju nuk do të kundërshtoni që ai të jetë fqinji juaj në xhenet. Nuk e shikoni sa zemërmirë është padishahu ynë..!?

Pejgamberi (a.s.) i ka lavdëruar me këtë hadith ata që ndihmojnë të varfërit:

**"Allahu do ta shpëtojë nga hallet**
**e ahiretit atë që ndihmon një besimtar**
**të zgjidhë hallet e kësaj bote."**

(Es-Sujuti, Xhamius-Sagir)

# Ilaçi i dhëmbëve

Në lokalin më të njohur të qytetit hyri një i huaj, i cili ishte i veshur mirë. Ai i tha kamarierit:

- Dua një biftek të pjekur shumë dhe një sallatë.

Burri, sapo futi kafshatën e parë në gojë, rënkoi me zë të lartë:

- Oh, përsëri më kapi dhimbja e dhëmbëve!

Një tjetër i huaj, i cili kishte në dorë një çantë të madhe, u afrua drejt tij me të shpejtë. Nxori nga çanta një shishe të vogël. Pambukun, që kishte në dorë, e futi në shishe dhe i tha:

- Të lutem, lyeje me këtë dhëmbin, që të dhemb!

Burri bëri atë që i tha. I habitur i foli:

- E çuditshme, nuk po ndjej më asnjë dhimbje!

Të gjithë, që ishin të pranishëm, u mblodhën rreth burrit me çantë të madhe për të marrë nga ky ilaç i shkëlqyer. Pa kaluar shumë kohë, u mbaruan të gjitha shi-

shet që ishin në çantë.

Pas një ore, burri që i dhimbte dhëmbi dhe burri që shiste ilaçe, u takuan në stacion. Ata u shprehën se punët po shkonin mirë në këtë qytet dhe e uruan njëri- tjetrin. Në çastin kur po prisnin trenin, pa pritur erdhën dy policë dhe i arrestuan, sepse njëri prej atyre, që kishte marrë nga ilaçi fallso nuk shpëtoi dot nga dhimbja dhe kishte shkuar drejt e në komisariat.

Komisari i vuri përballë dhe i pyeti:

- Cilës fe i përkisni?

Pa e ngritur kokën thanë:

- Jemi myslimanë, elhamdulilah!

Komisari i zemëruar, pasi u foli rëndë, - u tha:

- Nuk e keni dëgjuar hadithin e Pejgamberit (a.s.), i cili thotë:

**“Kush mashtron, nuk është prej nesh.”**

(Muslim, Iman, 43)

Komisari i ndëshkoi dy burrat.

# Portofoli

Një tregtar i keq, ndërsa shëtiste në treg, humbi portofolin e tij, në të cilin kishte tetëqind florinj. Vrapoi sa majtas e djathtas, sa andej e këndej, por nuk takoi ndonjë që e kishte parë portofolin. Menjëherë mori një tellall dhe njoftoi se, do t'i jepte njëqind florinj atij që do t'ia sillte paratë.

Portofolin e humbur e kishte gjetur këpucar Veliu. Ai ishte një burrë shumë i drejtë. Ndaj, vendosi ta fshihte derisa të dilte i zoti i tij. Kur e dëgjoi zërin e tellallit, shkoi drejt e te tregtari dhe ia dorëzoi portofolin.

Tregtari ishte një njeri koprac, mashtrues dhe mosmirënjohës. Ai u gëzua shumë që e gjeti, por nuk e shfaqi këtë. Menjëherë e hapi portofolin dhe pasi i numëroi paratë, e akuzoi me një lumë fjalësh këpucarin:

- Ooo, shok! Po ti i paske marrë paratë që duhej t'i merrje!

Këpucar Veliu e kapi për rrobash tregtarin dhe i tha:

- Shiko, mirë, zotëri! Unë jam një burrë i varfër, por nuk jam hajdut! Ti mund të mos m'i japësh paratë që më

premtove, por nuk mund të më akuzosh për vjedhjen e parave të tua!

Kurse tregtari i pafytyrë vazhdoi ta akuzonte përsëri Veliun. Çështja përfundoi në gjykatë. Gjykatësi i dëgjoi me vëmendje të dy palët. E kuptoi se tregtari po gënjente. Vendosi t'i jepte një ndëshkim të mirë.



Vendimin e tij e shprehu në këtë mënyrë: "Tregtari thotë se i janë marrë njëqind florinj, ndërsa këpucari thotë se nuk ka marrë asgjë. Unë u besoj të dyve. Të dy thoni të drejtën, por... portofoli që ka gjetur këpucari është i dikujt tjetër. Ai do të mbahet i fshehur derisa të dalë i zoti."

Tregtari uli kokën i penduar për padrejtësinë që bëri, por puna tashmë kishte mbaruar.

Veprimi i tregtarit mosmirënjohës na kujton këtë hadith fisnik të Pejgamberit (a.s.):

**"Ai që nuk falënderon njerëzit,**
**nuk falënderon as Allahun."**

(Tirmidhi, Birr, 35)

# Helmi

Dajë Hyseni po kthehej nga qyteti në fshat. Ishte i kënaqur se i kishte shitur të gjitha mallrat që kishte nxjerrë në treg.

U ndalua pranë një çezmeje dhe tha: “Ndërkohë që gomari po kullot, unë po pushoj pak nën këtë pemë”. Sapo e zuri gjumi, i erdhën në mendje paratë. U zgjua menjëherë. Hapi torbën dhe pa. Të gjitha paratë ishin aty. E futi torbën brenda këmishës dhe, tashmë, e zuri një gjumë i qetë.

Për fat të keq, lart në pemë kishte qenë një hajdut. Ai kishte parë çdo gjë. Sytë i shkëlqyen nga gëzimi. Dalëngadalë zbriti nga pema. Nga xhepi nxori një fyell, po ashtu nxori edhe një kuti në të cilën kishte futur helm. Helmin e futi në fyell dhe filloi t’i afrohej dajë Hysenit, i cili kishte humbur në një gjumë të thellë.

Kur hajduti po përpiqej t’i hidhte helmin, dajë Hyseni teshtiu. I gjithë helmi mbushi gojën e burrit-hajdut dhe ai vdiq menjëherë.

Pejgamberi (a.s.) e ka thënë bukur:

**“Allahu nuk e ruan nga fatkeqësitë atë që i dëmton të tjerët.”**

(Tirmidhi)

# Rripi

Nihati ishte një fëmijë i padurueshëm. Ai i lëndonte vëllezërit e tij me sjelljet e këqija dhe me zënkat që nuk mbaronin. Kjo gjendje e brengoste shumë nënën e tij. Ajo e këshillonte shpesh, duke i thënë:

- Biri im, mos ia thyej zemrën askujt dhe mos thuaj fjalë të këqija!

Nihati, që mendonte se kishte të drejtë, i përgjigjej:

- Unë nuk kam faj. Ata më detyrojnë që të sillem kështu.

Një ditë nëna i tha:

- Në qoftë se nuk do të zihesh me askënd deri në mbrëmje, unë do të ta blej atë rripin në vitrinë që ti e do aq shumë.

Vëllezërit e tjerë e dëgjuan këtë bisedë. Pasi u largua nëna, bënë përpjekje për ta nxehur Nihatin, por pa dobi. Ai kishte vendosur ta përmbante veten, të ishte i qetë.

Kur erdhi mbrëmja, nëna i tha:

- Bir, për një rrip, e mban veten. Këtë nuk duhet ta

bësh për gjëra kaq të thjeshta e kaq të vogla si kjo, por për hir të Allahut.

Mos harroni hadithin e Pejgamberit (a.s.):

**“Unë i garantoj çdo njeriu
që nuk grindet me të tjerët,
edhe kur ai ka të drejtë, se do të ketë një saraj
në kopshtin e xhenetit.”**

(Taberani)

# Zemërimi

Haliti ishte një fëmijë i fortë dhe i fuqishëm. Ai mund të ngrinte një stol me një dorë pa iu dridhur dora fare.

Në shkollë kishte bërë mundje me të gjithë shokët dhe kishte kishte dalë fitimtar. Veçanërisht ndeshej me Nuredinin.



Në një mundje të radhës që zhvilluan, Nuredini humbi, si zakonisht. Nga inati për humbjen e ndeshjes, kur hyri në klasë ia zhgarraviti fletoren Halitit. Ai u zemërua aq shumë sa iu hodh shokut mbi shpinë dhe, më pas e goditi me grusht në fytyrë. Nga hunda e Nuredinit rrodhi gjak, i cili bëri pis rrobat dhe ndoti klasën.

Shokët e klasës u mërzitën për ato çfarë ndodhi.

Mësuesi qortoi Halitin dhe i kujtoi këtë fjalë të Pejgamberit (a.s.):

**"I fortë nuk është ai që rrah të tjerët, kur grindet me ta, por ai që mposht zemërimin."**

(Buhari, Muslim)

# Gara

Ensari ishte një djalë shumë i mirë. Edhe pse, për fat të keq kishte humbur sytë në një aksident, ai nuk kishte hequr dorë nga jeta dhe kishte treguar se mund të jetonte pa e ndihmuar të tjerët. Madje, shpeshherë shkonte dhe vinte i vetëm nga fshati në qytet.

Një fëmijë mendjemadh, po nga i njëjti fshat, Seadi, për t'u tallur me Ensarin, i tha një ditë:

- A mund të garosh me mua deri në qytet?

Ensari e mori seriozisht këtë propozim dhe iu përgjigj:

- Pranoj. Nëse fitoj garën unë, do të ma japësh xhaketën tënde?

Seadi qeshi me të madhe.

- Nëse fiton, le të jetë e jotja, - ia ktheu ai.

Ensari i tha përsëri:

- Kam edhe një kusht.

- Fol...

- Do ta vendos unë, se kur do të zhvillohet gara.

Seadi, i cili, nuk pandehte se Ensarin mund ta fitonte garën, vazhdoi të qeshte duke i thënë:

- Vendos çfarëdo kushti të dëshirosh!

U vendos që, ata do të garonin deri në qytet duke ndjekur rrugën e pyllit, gjatë një nate shumë të errët.

Për Ensarin nuk kishte ndonjë ndryshim ndërmjet errësirës dhe dritës, kështu që ai e filloi garën dhe përparoi normalisht drejt qytetit, ndërsa Seadi e humbi rrugën nëpër pyll. Ra në kanale dhe degët e pemëve ia bënë fytyrën gjithë plagë. Në qytet arriti gjysëm ore pas Ensarit....

Seadi mendjekeq, sikur ta kishte dëgjuar këtë hadith të Pejgamberit (a.s.), ndoshta nuk do të sillej ashtu:

**"Askush të mos mburret para të tjerëve."**

(Muslim, Xhenet, 28)

# Florinjtë

Ajlini ishte një vajzë mburravece dhe mendjemadhe. Pasi humbi babain e saj, u mbyll shumë në vetvete. Qëndronte dhe lozte e vetme në bahçen e shtëpisë së saj. Ajo nuk dëshironte të takohej edhe me vajzën e vogël të fqinjit pranë, Isrën për shkak se ishin të varfër.

Një ditë, Isra shkoi te Ajlini dhe i tha:

- Babai im është shumë sëmurë. Ndoshta po jeton minutat e fundit. Ai dëshiron t'ju shohë menjëherë. Më duket se do t'ju thotë diçka shumë të rëndësishme!

Ajlini i nënvlerësoi fjalët e Isrës. Ktheu kokën si me përtesë dhe i foli:

- Çfarë mund të jetë ajo gjë kaq e rëndësishme që mund të ma thotë një burrë i varfër?! Pastaj, në shtëpinë tuaj nuk mund të hysh prej erës së keqe.

Isra iku, por u kthye përsëri duke qarë:

- Të lutem, ajo që do t'u thotë babai im është shumë e rëndësishme, me të vërtetë! - Babai juaj, para se të vdiste, ka groposur disa florinj në një vend. Vendin e di vetëm

babai im. Ai nuk duhej të fliste për florinjtë, para se të rriteshit ju. Por tani, për shkak se është në prag të vdekjes, do t'u tregojë vendin e florinjve. Nxitoni, ju lutem!

Ajlini, sapo i dëgjoi këto fjalë, filloi të vraponte drejt shtëpisë së varfër të Isrës, por tashmë ishte shumë vonë. Burri kishte dhënë shpirt...

Ajlini u zemërua shumë me veten e saj. U pendua për atë që bëri. Nuk mund të kthehej asgjë. Ishte tepër vonë.

Dikush mund të pyesë: Kjo vajzë mendjemadhe humbi vetëm florinjtë?! Sigurisht, që jo. Nëse ajo nuk heq dorë nga ky ves i keq, ashtu siç humbi florinjtë, do të humbasë edhe xhenetin.

Pejgamberi (a.s.) për njerëz të tillë ka thënë:

**"Nuk do të hyjë në xhenet ai,
që në zemrën e tij ka mendjemadhësi,
qoftë edhe sa një grimcë."**

(Muslim, Iman, 31)

# Hajduti

Gjysh Nuriu ishte një fshatar i heshtur, që shikonte punën e tij. Disa pandehnin se ishte i paaftë për shkak se nuk përzihej në punën e askujt dhe nuk fliste pa vend.

Njëri që e mbante veten për të mençur, ia vodhi gomarin. Gjysh Nuriu shkoi në treg për të blerë një gomar tjetër.

Teksa kthehej në shtëpi, syri i zuri gomarin e vet dhe tha:

- Ky gomar, është i imi. Ma vodhën javën e kaluar.

Hajduti, që ishte një njeri i pacipë, e dëgjoi dhe iu përgjigj:

- Gabohesh, unë këtë e kam marrë, që kur ishte kërriç i vogël dhe e kam rritur vetë.

Gjysh Nuriu e dëgjoi me vëmendje dhe i erdhi një mendim i shkëlqyer. Ia mbylli sytë gomarit me duart e tij dhe e pyeti hajdutin:

- Nëse gomari është i yti, më thuaj cilin sy ka të verbër?

Hajduti hezitoi pak dhe tha:

- Syrin e djathtë.

Gjysh Nuriu ia hapi syrin e djathtë gomarit dhe ia ktheu:

- E shikon? Syrin e djathtë e ka në rregull.

Hajduti si hajdut i foli:

- Më hutove. Në fakt, syrin e majtë e ka të verbër.

- Përsëri nuk e gjete, - i tha gjysh Nuriu dhe i hapi syrin e majtë.

Njerëzit që ishin përreth kur panë se gomari nuk kishte asnjërin sy të verbër, e kapën hajdutin- mashtrues dhe e dorëzuan në polici.

Gjysh Nuriu i hipi gomarit dhe u kthye në fshat. Të gjithë e kuptuan se sa burrë i mençur ishte ai!

Pejgamberi (a.s.) e ka mallkuar atë që vjedh duke thënë:

**"Allahu mos e mëshiroftë hajdutin."**

# Kafshata

Besimi ishte një fëmijë i mirë. Babai i tij ishte i pasur. Nuk i mungonte asgjë. Ndaj, Besimi nuk dinte asgjë për jetesën e njerëzve të varfër e në skamje.

Një ditë, kur Besimi po shkonte te fusha e sportit, iu vërsul një qen. Nga të vrapuarit, atij i ngeci këmba në një gur dhe u rrëzua. Kur hapi sytë, pa një fëmijë në moshë të tij dhe një grua që po i mjekonin fytyrën.



Agimi dhe nëna e tij, pasi e shpëtuan Besimin nga qeni, e morën në shtëpinë e tyre e u kujdesën që t'i pastronin gërvishtjet në fytyrë. Besimi i falënderoi ata dhe, ndërkohë, pa i habitur se sa të thjeshtë e kishin shtëpinë dhe jetesën e tyre.

Atë mbrëmje nuk ishte i qetë në tryezën e ushqimit dhe kafshatat po i ngecnin në fyt.

Ditën e nesërme, i mori pakot e ushqimeve që ia kishte përgatitur nëna e tij dhe shkoi në shtëpinë e Agimit.Të gjitha ushqimet i hëngrën bashkë, dhe që nga ajo ditë u bënë shokë të ngushtë.

Besimi zemërmirë dhe i mëshirshëm u soll sipas këtij hadithi të Pejgamberit (a.s.):

**"Nuk është besimtar ai që ngopet,**
**ndërsa fqinji i tij është i uritur."**

(Buhari)

# Paraja

Ishte ditë Ramazani.

Ethemi, pak para se të afronte iftari, shkoi në furrë për të marrë byrekun. Përpara furrës ishte një radhë e gjatë. Kur u afrua koha e iftarit, njerëzit që prisnin në radhë, filluan të mos duronin më. Furrxhiu ishte edhe më i shqetësuar. Nuk ishte e lehtë t'u jepje byrekët atyre që u vinte radha dhe t'u merrje paratë.

Pak para se të binte daullja e iftarit, i erdhi radha Ethemit. Furrxhiu ishte tepër i lodhur dhe gabimisht i ktheu më shumë kusur.

Ethemi ndaloi një çast dhe e pa me habi furrxhiun. Burri e pyeti:

- Mos ndodhi ndonjë gabim, bir?

Ethemi u përgjigj:

- Jo xhaxha!

Mori paratë dhe shkoi në shtëpi duke vrapuar.

Në tryezën e iftarit, Ethemi kishte humbur në mendime. Kur hyri në shtrat, shqetësimi iu shtua edhe më shumë. Sikur një njeri i padukshëm po i kërkonte llogari dhe i thoshte:

“Pse e bëre këtë? Përse i more paratë, të cilat nuk ishin të tuat?”

Ai mendoi t’ia tregonte nënës së tij ato që kishin ndodhur. Pastaj menjëherë hoqi dorë. Me siguri nëna do ta qortonte dhe do të zemërohej shumë.

Gjatë natës pa ëndrra të frikshme. Kur u zgjua në mëngjes, ishte edhe më i shqetësuar dhe diçka e mundonte në zemër. Këputi fletën e kalendarit dhe filloi ta lexonte. Aty shkruhej ky hadith i Pejgamberit (a.s.):

**“Mëkati është ajo gjë që ta bren zemrën dhe nuk dëshiron që ta dinë të tjerët.”**

(Muslim, Birr, 14-15)

Ethemi ndjeu se iu skuq fytyra. Sikur këtë hadith Pejgamberi (a.s.) e kishte shkruar tamam për të. Shkoi drejt e te furra. Paratë, të cilat nuk ishin të tijat, ia dorëzoi furrxhiut duke i kërkuar ndjesë.

# Ndërmjetësi

Ishte një ditë e ftohtë dimri. Isai po shkonte në shkollë. Rrugës takoi një fëmijë të varfër. Ai nuk kishte pallto që të mbrohej nga i ftohti. Ai kishte një palë këpucë të grisura që i fusnin ujë. Isai ndjeu se po i dridhej zemra. Familja e tij nuk ishte shumë e pasur, por jetonin pa ia pasur nevojën askujt.

Ai filloi ta ndiqte fëmijën e varfër. U habit kur pa se ai hyri në shkollën e tij. Nuk po i kujtohej ta kishte parë ndonjëherë më parë. Mendoi se çfarë duhej të bënte për ta ndihmuar, por nuk gjeti ndonjë mënyrë. Nëse ia falte këpucët me qafa të gjata të cilat i kishte përdorur që prej dy vjetësh, ai nuk kishte çfarë të vishte në vend të tyre. Po si t'ia bënte?.. Nisi të mendohej...

Në pushimin e drekës e gjeti fëmijën e varfër në oborrin e shkollës. I tha atij se dëshironte të bëhej shok me të dhe menjëherë u miqësuan. Djali i tregoi se babai i kishte vdekur para disa vitesh. Tani jetonte me nënën dhe dy vëllezërit e tij më të vegjël. Në këtë lagje sapo kishin ardhur. Ndësa bisedonin, i hëngrën bashkë biskotat që kishte Isai në çantë.

Në mbrëmje Isai i tha babait:

- Mësuesi na ka dhënë një detyrë me temë: “Si mund të ndihmojmë të varfërit.”

Babai i dha disa këshilla se si mund t’i ndihmonte ata.

Të nesërmen, kur Isai doli nga shkolla, shkoi drejt e te shoqata e ndihmës për të varfërit. Takoi një burrë, në sytë e të cilit shfaqej mirësia. I tregoi gjendjen e shokut të tij. Iu lut që ta ndihmonte. Njeriu zemërmirë e pëlqeu shumë sjelljen e Isait dhe e përgëzoi atë. Pasi e pyeti, se ku banonte shoku i tij, i tha:

- Njerëzit si ti i do Allahu dhe i Dërguari i Tij, sepse ti ke vepruar sipas këtij hadithi të Pejgamberit (a.s.):

**“Ai që ndërmjetëson
për tu bërë një punë e mirë,
fiton sevape
sikur ta kishte bërë vetë atë.”**

(Tirmidhi, Ilim, 14)

# Kukafshehtas

Ihsani po luante kukafshehtas me shokët e tij.

Kur të gjithë u shpërndanë për t'u fshehur, ai u fsheh mbas pemës së madhe të gështenjës, e cila ishte në qoshe të rrugës. Ebeja e kishte të vështirë ta diktonte atë.

Ja, në ato momente Ihsanit, i cili qëndronte i fshehur pas pemës së gështenjës, iu afrua një burrë me mjekër të bardhë. Nuk ishte nga ky qytet. Ai i tha:

- Bir, të të pyes për një adresë?

Ihsani, i shqetësuar, u kthye prapa. E vuri dorën te buzët dhe ia bëri me shenjë që të heshte.

Burri i moshuar nuk e kuptoi se, pse duhet të heshte. E pa Ihsanin me habi dhe i tha:

- Pse të hesht, mor bir? Unë të pyeta diçka. Nëse e di, thuaje. Nëse nuk e di, atëherë pusho ti. Me të vërtetë fëmijët janë të çuditshëm!

Ebeja pa se burri i moshuar po fliste me dikë pas pemës. E kuptoi se njëri prej shokëve të tij ishte fshehur atje. Iu afrua pemës duke ecur në majë të gishtave.

Burri i vjetër nuk po duronte dot më, u kthye prapa duke thënë:

- Sa keq, këtyre fëmijëve nuk ua paskan mësuar urdhërin e Pejgamberit (a.s.), i cili thotë:

**“T’i tregosh rrugën atij**
**që të pyet për një adresë, është mirësi.”**

(Tirmidhi)

Ihsani u turpërua shumë. Harroi se ishte në lojë. Doli nga vendi ku ishte fshehur dhe shkoi pranë burrit të moshuar. Atij i dritësonte fytyra. I kërkoi ndjesë dhe e shoqëroi për në vendin ku do të shkonte.



# Njeriu ters

Avniu ishte një djalë që ngatërrohej me të gjithë, ndaj shokët nuk e donin.

Një ditë vjeshte fëmijët ishin mbledhur pranë liqenit dhe po flisnin për detet e liqenet. Ata thonin se detet janë më të thella dhe ujin e kanë më të ftohtë.

Avniu, siç bënte gjithmonë, mbrojti të kundërtën. Shokët nuk filluan të debatojnë me të, sepse, tashmë e dinin zakonin e tij.

Më vonë filluan të hidhnin gurë të hollë e të sheshtë mbi ujë. Gurët e rrumbullakët kërcenin si thëllëza mbi ujin blu të liqenit.

Atë ditë Faruku ishte më i suksesshmi. Gurët që hidhte e çanin ujin dhe shpërndanin valëza.

Avniu, i cili e kishte zili Farukun, i tha:

- T'i shoh njëherë gurët që ke në dorë?

Faruku e hapi grushtin dhe ia tregoi gurët që kishte mbledhur. Në të vërtetë ato gurë nuk kishin ndonjë ndryshim nga gurët e tjerë, por Avniu, si i prapët që ishte, kërkonte të gjente një pretekst, ndaj i tha:

- Sigurisht, paske mbledhur gurë të hollë si letër. Kush-

do t'i kishte këto gurë, do i bënte të rrëshqisinin mirë.

Faruku, ngaqë ishte një fëmijë i kuptueshëm, i tha:

- Merri këto dhe më jep ato që ke në dorë.

Por përsëri nuk ndryshoi ndonjë gjë.

Hajdari, i cili ishte vrarë në një aksident, iu afrua Avniut duke çaluar dhe i tha:



- Sot nuk qenke në formë, i dashur.

Avniu i bërtiti duke iu përgjigjur ashpër:

- Ti s’ke mend për këtë punë, o topall!

Kjo sjellje e keqe e Avniut, i zemëroi fëmijët e tjerë. Të gjithë i thanë se Avniu nuk duhej ta thoshte atë fjalë. Ai po sillej keq.

Veprimi i Avniut është në kundërshtim me këtë hadith të Pejgamberit (a.s.), i cili thotë:

**“Mos debato me vëllain mysliman!**
**Mos u tall me të!”.**

(Tirmidhi, Birr, 15)

# Pema e qershisë

Aliu dhe Aisheja hipën në pemën e qershisë dhe filluan të hanin qershitë e pjekura. Aliut ia bënin me sy qershitë në majë të degëve.

Aisheja e paralajmëroi:

- Kujdes, ato degë janë aq të holla sa nuk të mbajnë dot. Edhe qershitë këtu janë të mira e të pjekura. Më mirë këto...

Por Aliu nuk shikonte gjë tjetër përveç qershive në majë të degëve. Ai nuk e dëgjoi Aishen dhe filloi të shkojë drejt degëve të holla. Pa kaluar shumë e pa veten përtokë bashkë me qershitë e tij të bukura. Ai theu një degë të madhe të pemës dhe këmbën e tij. Kështu që u detyrua të qëndronte në shtëpi disa javë me këmbë në allçi. Tani qershitë i shikonte, vetëm, nga larg...



Si thoni, veprimi i Aliut, a nuk e ka emrin: lakmi?..

Sa domethënës është ky hadith i Pejgamberit (a.s.):

**“Nëse njeriu ka dy lugina plot me florinj, dëshiron të tretën... Syrin e tij nuk e ngop gjë tjetër përveç dheut.”**

(Buhari, Rikak, 10)

# Biri

Kohë më parë, hajdutët ua prisnin rrugën njerëzve, u merrnin çfarë të kishin, pastaj i merrnin t'i shisnin në tregun e robërve. Në vjedhjen e radhës kishte rënë në dorën e tyre një burrë i moshuar dhe i varfër.

Kryetari i hajdutëve i tha burrit të moshuar:

- Nëse do që të mbetesh i lirë, gjeji njëqind florinj dhe na i sill!

Plaku i varfër i shkroi një letër familjes së tij, ku i thoshte:

- Edhe pse e di që nuk keni para për të më shpëtuar, unë po ju shkruaj për t'ju treguar atë që më ndodhi...

Por burri i varfër na paskësh një djalë shumë trim dhe zemërmirë. Ai sapo e lexoi letrën u nis për tek hajdutët menjëherë.

Iu lut atyre duke i thënë:

- Agallarë! Nuk po ju kërkoj që ta lini të lirë babain tim pa ndonjë shpërblim, sepse e di se nuk e bëni këtë. Ju e shihni se babai im është i moshuar e i pafuqishëm, kë-

shtuqë edhe po ta shisni nuk do fitoni ndonjë gjë të madhe. Prandaj do ju lutesha që në vend të tij të më shisnit mua! Kështu do të fitoni edhe më shumë para...

Hajdutëve u pëlqeu shumë propozimi i djalit fisnik dhe i thanë:

- Propozimin tuaj do ta bisedojmë me kryetarin tonë!

Kur e dëgjoi këtë kryetari mustaqemadh i hajdutëve, nuk arriti t'i besonte dot veshëve. I prekur nga veprimi i djalit të plakut të varfër, i tha:

- Bre, Sa bij trima ka në këtë botë! Kurban i qoftë shpirti një njeriu të tillë! Njerëzia nuk paska vdekur, bre, bir luani! Po ta fal babain. Hajt, ikni!

Babai i varfër dhe djali i tij sakrifikues u kthyen në shtëpi të gëzuar.

Kjo histori na kujton këtë hadith të Pejgamberit (a.s.):

**"Një fëmijë nuk mund ta paguajë hakun e babait të tij. Nëse e gjen rob, e blen dhe i jep lirinë, atëherë po."**

(Buhari, Edebul Mufred, 6)

# Keci

Bujari i donte shumë kecat. Babai, atë verë, i kishte dhuruar një kec, të cilin ai e rriti dhe e ushqeu me shumë dashuri. Me të vërtetë ishte diçka e bukur, kur ky kec i mrekullueshëm i shkonte nga pas duke vrapuar dhe duke ia goditur lehtas duart me brirët e tij të vogla.

Babai e këshillonte shpesh Bujarin:

- Kujdes! Mos ta harrosh asnjëherë derën hapur! Nëse keci hyn brenda do të t'i dëmtojë të gjitha gjërat e tua.

Një ditë, Bujari hyri me vrap në shtëpi për të marrë topin. Edhe pse iu kujtua porosia e babait, ai nuk e mbylli derën duke menduar se do të dilte menjëherë. Por Bujari nuk e dinte që keci e kishte ndjekur pas dhe kishte hyrë brenda menjëherë.

Keci me sytë e mëdhenj blu, duke kërkuar Bujarin, u afrua drejt pasqyrës së madhe që gjendej në sallon. Çuditërisht pa në pasqyrë një kec si ai, që po ecte drejt tij. U zemërua që kafsha përballë po i afrohej gjithnjë e më shumë, pa u trembur aspak. Menjëherë u hodh përpara dhe sulmoi me gjithë fuqinë që kishte... Papritur u dëgjua

një zhurmë e fortë “krraauuu”! Pasqyra e madhe ishte bërë copë- copë....

Po ta dinte Bujari këshillën që Pejgamberi (a.s.) ua tha dy sahabeve të rinj, Abdullah bin Umerit dhe Abdullah bin Amrit, do ta zbatonte këshillën e babait:

**“Dëgjoje fjalën e babait!”**

(Tirmidhi)

# Fëmija i aftë

Tri gra po ktheheshin nga tregu me shporta në duar. Pasi u ulën për të pushuar diku në një stol në qoshe të rrugës, filluan të bisedojnë për fëmijët e tyre.

Gruaja e parë tha se djali i saj mundte të ecte me minuta të tëra mbi duar.

E dyta, tregoi se djali i saj kishte zë bilbili dhe të gjithë e admironin teksa këndonte.

Ndërsa e treta u mjaftua duke i dëgjuar ato. Dhe kur e pyetën se, përse nuk foli, ajo u tha:

- Djali im nuk ka ndonjë aftësi të veçantë që ta tregoj.

Ndërkohë, që gratë u ngritën për të vazhduar rrugën, një i moshuar, që kishte dëgjuar gjithë bisedën, i ndoqi nga pas.

Në krye të rrugës gratë i ulën shportat e tyre përsëri e filluan të fërkonin krahët e lodhur dhe mesin që u dhimbte. Sapo i panë fëmijët e tyre, erdhën duke vrapuar.

Djali i gruas së parë filloi të ecte mbi duar duke kapërcyer.

Djali i së dytës u ul mbi një gur dhe filloi të këndonte njërën nga këngët që pëlqente nëna e tij.

Të gjitha duartrokitën me plot entuziazëm.

Ndërsa djali i gruas së tretë ia mori shportën nënës së tij duke i thënë:

- Po të ndihmoj nënë e dashur, se je lodhur shumë!

Pastaj gratë e pyetën burrin e moshuar, që po kalonte aty, mbi aftësitë e djemve të tyre.



Ai u tha:

- Unë pashë vetëm një djalë të aftë. Ai ishte djali që vrapoi për të ndihmuar nënën e tij, sepse ai veproi sipas këtij hadithi të Pejgamberit (a.s.):

**“Të gjithëve ju këshilloj**
**që ta ndihmoni nënën tuaj!”**

(Ahmed Ibn Hanbel, Musned)

# Pjata plastike

Një marangoz ishte plakur shumë. Në sy nuk i kishte ngelur shikim e as në duar fuqi. Ngaqë i dridheshin duart, nuk arrinte ta shmangte derdhjen e ushqimit në mbulesën e tryezës.

I biri dhe nusja e tij zemëroheshin duke menduar se ai nuk tregonte kujdes. E sidomos shqetësoheshin, kur ushqimi i rridhte nga faqet. Derisa një ditë nuk e lejuan të hante më në një tryezë me ta. I bënë një sofër të ulët. Hasani, nipi i tij i vogël, brengosej shumë për gjendjen e gjyshit. Ai, duke ia mbajtur dorën e plakur, mundohej ta ndihmonte të hante ushqimin pa e derdhur.

Një ditë, plakut të gjorë i ra në tokë pjata e ushqimit. Iu thye. Herë vështronte pjatën e thyer, herë vështronte me sy të përlotur njerëzit që po hanin në tryezë. Psherëtinte herë pas here...

Ata u zemëruan shumë me plakun, e fyen me fjalë të rënda. Vendosën që pas kësaj dite ushqimin t'ia jepnin në pjatë plastike.

Një ditë, djali i marangozit plak po i thoshte gruas së tij, të mos i vendoste më frutat në pjata plastike.

- Hidhi këto pjata! Hidhi sa më parë..!



Papritur, Hasani u ngrit dhe veçoi dy prej tyre, dhe i tha:

- Mos i hidh këto, nënë! Do të na duhen më vonë!

Babai i habitur e pyeti:

- E çfarë do të bësh me to?!..

Hasani u përgjigj:

- Kur të plakeni ju, do t'jua jap ushqimin në këto pjata plastike.

Prindërit e Hasanit u turpëruan dhe u ndjenë shumë në faj për atë që i kishin bërë gjyshit të tij. E ftuan atë të hante përsëri në një tryezë me ta.

Djali i marangozit plak dhe nusja e tij nuk do të silleshin ashtu, po ta dinin se gjëja më e mirë që e shpie njeriun në xhenet është mirësia ndaj nënës dhe babait.

Sa bukur ka thënë Pejgamberi (a.s.):

**"Kënaqësia e Allahut fitohet**
**duke kënaqur nënën e babain,**
**ndërsa zemërimi i Allahut**
**duke zemëruar nënën e babain."**

(Tirmidhi)

# Lapsi

Ahmedi, i biri i një marangozi të varfër, ishte ulur në qoshe të rrugës dhe po qante. I kishte humbur lapsi i tij ngjyrosës.

Një burrë i veshur me kujdes, teksa kalonte aty, kur e pa, e pyeti se, përse po qante. Ahmedi i tregoi... Burri nxori një laps nga xhepi dhe i tha:

- Mos ishte ky lapsi që kishe humbur?

Ahmedi, teksa përpiqej të ndalonte lotët, u përgjigj:

- Jo, lapsi im nuk ishte aq i bukur...

Burri e pëlqeu shumë sinqeritetin e Ahmedit.

- Atëherë... po të dhuroj lapsin tim. - Të lutem, pranoje!..

Pejgamberi (a.s.) na ka treguar kështu shpërblimin që Allahu u jep njerëzve të sinqertë e fjalëdrejtë:

**"Sinqeriteti të shpie në mirësi, ndërsa mirësia në xhenet."**

(Muslim, Birr, 103)

# Mashtruesja

Po zhvillohej seanca gjyqësore mes një burri dhe një gruaje. Seanca filloi me t'u ulur gjykatësi në vendin e tij.

Së pari, iu dha fjala gruas.

Gruaja, duke bërë me shenjë nga burri i dobët që kishte pranë, filloi të fliste duke qarë:

- Ky burrë më sulmoi! Kjo është arsyeja për të cilën e kam paditur!

Burri, duke u mbrojtur, tha:

- Po gënjen i nderuar gjykatës! Teksa po numëroja paratë e deleve që kisha shitur, kjo grua m'u afrua dhe më kërkoi që t'ia jepja të gjitha paratë duke më kërcënuar. Kur pa se nuk ia pranova propozimin, filloi të bërtiste me zë të lartë.

Gjykatësi, duke dëgjuar fjalët dhe duke parë sjelljet e tyre, e kuptoi se kush kishte të drejtë , por këtë nuk e shfaqi menjëherë. Prandaj në fillim iu drejtua burrit me zë të vrazhdë:

- Ti e ke sulmuar këtë grua të shkretë dhe gënjen duke e mohuar këtë-ë? Jepja menjëherë paratë që ke në xhep, përndryshe do të të fus në burg!

Të gjithë u habitën nga kjo sjellje e pakuptimtë e gjykatësit...

Gruaja i mori paratë gjithë gëzim dhe u largua duke u lutur për gjykatësin. Pastaj, gjykatësi iu drejtua burrit duke e urdhëruar ta ndiqte gruan dhe t'ia merrte përsëri para-

të, që sapo ia dha.

Burri, i hutuar pas asaj që ndodhi, shkoi menjëherë pas gruas me shpresën për t'ia marrë përsëri paratë e tij.

Pas pak të dy u kthyen përsëri në gjykatë. Burri po fërkonte trupin në të djathtë e të majtë dhe nga fytyra e gërvishtur që i rridhte gjak.

Përsëri fjala iu dha të parës, gruas.

Ajo gati duke bërtitur tha:

- Gjykatës i nderuar! Ky burrë mizor, edhe këtë herë guxoi të më marrë paratë që i mora me urdhërin tuaj!

Gjykatësi e pyeti:

- A mundi të t'i marrë?

Gruaja u përgjigj duke u zgërdhirë:

- A mund të m'i marrë ky njeri i dobët paratë, mua?!

Në atë moment gjykatësi ngriti zërin dhe foli me ton:

- Mashtruese! U solle si e ndershme, kur pohove se ky burrë të kishte sulmuar. Nëse paska qenë ashtu, a nuk do të ishte më mirë të përpiqeshe të ruaje dinjitetin, sesa të përpiqeshe të mos i jepje paratë që ia more padrejtësisht atij?!

Gjykatësi urdhëroi t'i ktheheshin menjëherë paratë burrit.

Gjykatësi i nderuar, para se ta ndëshkonte gruan, i kujtoi këtë hadith të Pejgamberit (a.s.):

**"Mashtrimi është imoralitet.**
**Imoraliteti e shpie njeriun në xhehenem."**

(Buhari, Edeb, 69)

# Pema e gështenjës

Hysniu, duke treguar me gisht nga i pandehuri, tha:

- Gjykatës i nderuar! Kur u nisa vitin e kaluar për në kurbet, i lashë amanet këtij burri një unazë me gurë diamanti. Tani ia kërkoj unazën, por ai nuk ma kthen.

Gjykatësi iu drejtua Muratit, i cili ishte ulur në vendin e të pandehurit, duke e pyetur:

- Përse nuk ia kthen unazën këtij burri?

Murati u përgjigj:

- Ky burrë po gënjen. Mua nuk më ka dhënë asnjë unazë.

Gjykatësi pyeti Hysniun:

- A kishit ndonjë dëshmitar atë ditë që ia dhe unazën këtij burri?

- Jo, - tha Hynsiu. Kur ia dhashë unazën ishim nën një pemë gështenje dhe, aty, nuk kishte asnjë njeri veç ne të dyve.

Atëherë gjykatësi tha:

- Atëherë shko tek ajo pemë gështenje dhe më sill mua një degë prej saj! - Ndërsa ti, Murat, prit këtu.

Pa kaluar një gjysmë ore, gjykatësi i tha Muratit:

- Nga mbeti ky Hysniu?! Të lutem, shiko nga kjo dritare, nëse ai po vjen...

Murati, pa lëvizur fare nga vendi, i tha:

- Nuk mund të vij dot para tre orëve, gjykatës i nderuar! Ai vend është shumë larg...



Atëherë gjykatësi ngriti zërin:

- Ah, gënjeshtar budalla! Nëse nuk e paske marrë unazën, nga e ditke se ai vend qenka larg? A nuk e ke dëgjuar hadithin e Pejgamberit (a.s.) që thotë:

**"Gënjeshtra të shpie në ligësi,
ndërsa ligësia të shpie në xhehenem."**

(Buhari, Edeb, 69)

Pastaj i dha një dënim të rëndë.

# Jehona

Remziu i vogël po i çonte ushqimin babait të tij, i cili po punonte në arë. Papritur, ai pa një njollë të zezë në fund të shkëmbinjve të kodrës. Më pas u dëgjua e bërtitura e një fëmije: heeeeejjjj!

Nga shkëmbinjtë në kodrën përballë, erdhi i njëjti zë: "heeeejjj!".

Remziu, ngaqë nuk dinte asgjë për jehonën, mendoi se një fëmijë ishte fshehur pas shkëmbit e po tallej me të. Atëherë bërtiti më fort:

- Po të erdha aty, do të të rrah keq!

I njëjti zë u përgjigj: "Po të erdha aty, do të të rrah keq!"

Remziu u zemërua edhe më shumë dhe bërtiti me sa fuqi që kishte:

- Dil në shesh, o frikacak! Dil...

Kur mori përsëri të njëjtën përgjigje, filloi të vraponte drejt kodrës, derisa u lodh. Por, kur mbërriti në fund të kodrës dhe nuk pa askënd, mendoi se fëmija me si-

guri ishte fshehur. U ngjit majë shkëmbinjve dhe filloi të thoshte çfarë i vinte nëpër mend...

“Nëse do ta kap, nuk e di se ç’do t’i bëj...”, - thoshte me vete Remziu i zemëruar.

Por “fëmija frikacak” nuk kishte guxim t’i dilte përpara....

Duke menduar se kishte humbur shumë kohë dhe, se babain duhet ta kishte marrë uria, zbriti nga shkëmbinjtë dhe hoqi dorë nga kërkimi i fëmijës së fshehur.

Kur arriti te ara, i tregoi babait gjithçka që kishte ndodhur...

Babai, pasi e dëgjoi me vëmendje, i kujtoi fjalën e urtë: “Ai që thotë çfarë të dojë, dëgjon çfarë nuk do të donte të dëgjonte.”

Sikur Remziu ta dinte këtë hadith të Pejgamberit (a.s.), nuk do të sillej ashtu:

**“Ai që i beson Allahut dhe ditës së kiametit, le të thotë fjalë të mira ose të heshtë!..”**

(Buhari, Edeb, 31)

# Buka

Ishte një ditë e ftohtë dimri.

Hasani kishte blerë bukën në furrë e po kthehej në shtëpi. Në rrugë pa një qen shumë të dobët, i cili rënkonte gati me përgjërim duke parë bukën në shportë.

Gjendja e kafshës së gjorë e preku në zemër Hasanin. Ai tha me vete: “Nëse ia jap njërën prej bukëve qenit, do të më bërtasë nëna”. Pastaj, duke marrë parasysh çdo gjë, e la shportën mbi borë dhe filloi ta copëtonte njërën nga bukët për qenin.

Një burrë, që po vinte nga furra, i kishte dëgjuar fjalët e Hasanit dhe njërën prej bukëve të tij, ia vendosi në shportë.

Kur Hasani arriti në shtëpi, pa i habitur se bukët në shportë nuk ishin pakësuar.

Sikur Hasani ta dinte këtë hadith të Pejgamberit (a.s.), do ta kuptonte atë që i ndodhi:

**“Sadakaja nuk e pakëson pasurinë.”**

(Muslim)

# Kopraci

Ihsani kishte një dajë koprrac,i cili as nuk shpenzonte e as nuk ia jepte kujt pasurinë e tij. Për këtë arsye çdokush e përbuzte. Duke menduar që: “Pasuria e njeriut duhet të jetë e gjitha në dorën e tij!”, - e ktheu të tërë pasurinë e tij në florinj dhe i groposi në një qoshe të bahçes.

Një ditë nuk i gjeti më florinjtë në vendin ku i kishte groposur. U duk qartë se ia kishin vjedhur. Pothuajse u çmend. Filloi të bërtiste, të shkulte flokët e të gërvishte fytyrën.

Ihsani, pasi dëgjoi të bërtiturat e dajës, i tha:

- Mos qaj kot, dajë i dashur! Ato florinj nuk ishin të tutë! Sepse sikur të ishin, nuk do t’i groposje në tokë, por do të përfitoje prej tyre...

Pejgamberi (a.s.), i cili i ka kërkuar mbrojtje Allahut nga koprracia, për njerëz të tillë ka thënë:

**“Koprraci është larg Allahut,**
**larg xhenetit dhe larg njerëzve...”**

(Tirmidhi, Birr, 40)

# Këpucët

Dimri ishte shumë i ashpër këtë vit. Sadi kishte shumë të ftohtë, sepse këpucët e tij të grisura i fusnin ujë në këmbë. Për herë të parë këtë vit u brengos për varfërinë që kishte familja e tij dhe tha me vete: “Sikur të kishim para, aq sa të merrja një rrobë të mirë, një pallto të trashë dhe një palë këpucë të forta!..”

Një ditë, kur po kthehej nga shkolla në shtëpi, filloi të thirrej ezani i ikindisë. Sadit i pëlqente shumë të falte namaz me xhematë, kështu që pa u menduar dy herë hyri në oborrin e xhamisë aty afër. Iu afrua shatërvanit për të marrë abdest, çantën e shkollës e vendosi në stol dhe filloi të përvishte mëngët.

U ul para një çezmeje dhe filloi të hiqte këpucët. Çorapet përsëri i ishin bërë pis për shkak të këpucëve të vjetra... I hodhi përtokë me inat dhe vazhdoi me abdestin. Pikërisht në atë moment i tërhoqi vëmendjen një burrë pranë tij, i cili mbasi lau vetëm njërën këmbë u ngrit për të hyrë në xhami. I gjori nuk e kishte këmbën tjetër...

Sadi u turpërua me veten që ishte inatosur, ngase nuk kishte këpucë më të mira. Ky burrë që nuk e kishte një-

rën këmbë, ndoshta kishte para të merrte shumë palë këpucë, por paraja nuk mund të blejë çdo gjë...

Pas namazit u lut më gjatë se ditët e tjera. Sigurisht nuk harroi ta falënderonte Allahun Teala që i kishte të dyja këmbët me shëndet të mirë...

Sa bukur ka thënë Pejgamberi (a.s.):

**"Kur je i kënaqur me atë që je dhe atë që ke, atëherë ti e falënderon Zotin me të vërtetë."**

(Ibn Maxhe, Zuhd, 24)

# Autobusi

Hikmeti ishte nxënës i suksesshëm. Ai mësonte në një shkollë nëntëvjeçare, e cila, ishte shumë larg shtëpisë së tij. Rrugën nga shkolla në shtëpi e bënte çdo ditë me autobus.

Hikmeti ishte edhe kureshtar. Veçanërisht veturat i ngjallnin kureshtje. Markat dhe modelet e tyre i dinte shumë mirë, madje i pëlqente të diskutonte edhe me shokët për to. I ndodhte shpesh të mërzitej, për shkak se familja e tij nuk kishte ende një makinë... Por ai nuk ua shprehte asnjëherë prindërve të tij dëshirën që kishte. Se Hikmeti e dinte që babai i tij ishte një nëpunës i thjeshtë dhe me vështirësi siguronte jetesën e familjes.

Hikmeti ende nuk e kuptonte se, pse shoku i tij i shkollës, Ahmedi, që banonte në një lagje me të, po shkonte në shkollë më këmbë.

Ishte një ditë me shi. Hikmeti bashkë me disa shokë të tij po prisnin autobusin. Vuri re se Ahmedi kaloi pranë tyre pa e pasur problem shiun dhe vazhdoi rrugën.

Hikmeti i tha:

- Ahmed, autobusi thuajse mbërriti. Eja, prite me ne, se do të lagesh!

Ahmedi e vazhdoi rrugën duke i thënë:

- Do të shkoj në një vend për të kryer një punë, rrofsh!

E njëjta gjë u përsërit disa herë. Hikmeti filloi të bëhej kureshtar, se përse shoku i tij, Ahmedi, nuk hipte në autobus.

Një ditë, këtë ngjarje ia tregoi nënës së tij.

Nëna e njihte mirë familjen e Ahmedit. Babai i tij kishte vdekur para disa vitesh duke lënë pas gjashtë fëmijë. Nëna e tij e shkretë e siguronte jetesën e familjes duke pastruar shtëpitë e të tjerëve. Prandaj ishte e lehtë të kuptohej se Ahmedi nuk hipte në autobus sepse ishte i varfër...

Hikmeti u mërzit shumë për këtë. Ai u turpërua që mendonte si të kishte një makinë, ndërkohë që kishte me mijëra njerëz që përpiqeshin me mish e me shpirt për të ngopur barkun... Atëherë, Hikmeti falenderoi Allahun për mirësitë që i kishte dhënë.

Sikur ta kishte dëgjuar këtë hadith të Pejgamberit (a.s.), ndoshta nuk do të mërzitej për dëshirat e tij:

**“Shikoni ata që janë më poshtë se ju,**
**jo ata që janë më lart.”**

(Buhari, Rikak, 30)

# Dumani

Na ishte një herë një burrë shumë i pasur dhe shumë bujar. Ai quhej Hatem. Kafshët e tij shpërndaheshin kope-kope nëpër kullota. Hatemi ndjente kënaqësi të madhe, kur e ndante pasurinë e tij me të tjerët. Ai kishte një kalë të zi që quhej Duman. Dumani ishte një kalë aq i pashoq, saqë në çdo vend flitej për shpejtësinë e tij si erë dhe fluturimin e tij si shqiponjë. Hatemi e donte shumë kalin e tij dhe nuk e ndërronte me asgjë në botë.

Bujaria e Hatemit dhe bukuria e kalit kishin shkuar deri në vesh të padishahut.

Padishahu e thirri kryeministrin e tij dhe i tha:

- Dua ta vë në provë bujarinë e Hatemit. - Kërkoja Dumanin për mua dhe, të shohim nëse do të ma japë.

Burrat e padishahut u nisën me urdhër të tij për tek Hatemi bujar. Ata arritën në fshatin e tij në një natë me shumë shi dhe qëndruan aty si mysafirë.

Hatemi i priti me shumë respekt e dashamirësi. Ndërsa shërbëtorët i urdhëroi të përgatisnin ushqimin, ai u ul të bisedonte me mysafirët. Pa kaluar shumë kohë, u shtrua



sofra, hëngrën e kuvenduan, pastaj ranë për të fjetur në shtretërit më të mirë të shtëpisë së Hatemit.

Të nesërmen, burrat e padishahut i treguan se përse kishin ardhur. Hatemi duke ndjerë një keqardhje të thellë u tha:

- Ah, sikur urdhërin e padishahut të ma kishit thënë sapo erdhët! Unë e di se ju e pëlqeni mishin e kalit. Mbrëmë,

për shkak se koha ishte jo e mirë, nuk pata ndonjë kafshë tjetër që t'ju nderoja, përveç Dumanit...

Sa shumë i ngjan bujaria e Hatemit bujarisë së Pejgamberit (a.s.), i cili i dha një kope atij që i kërkoi dy dhi.

I Nderuari (a.s.) e ka shpjeguar kështu se sa cilësi e bukur është bujaria:

**"Bujari është afër Allahut,
afër njerëzve, afër xhenetit
dhe larg xhehnemit."**

(Tirmidhi, Birr, 40)

# Qerpiçi

Kohë më parë ishte një burrë që quhej Enes, i cili tregonte kujdes të veçantë ndaj namazit dhe ndaj fesë. Një ditë, teksa po rregullonte murin e shtëpisë, gjeti një grumbull florinjsh të shtruar në formë qerpiçi. U gëzua pa masë dhe mendoi me vete: "Tashmë shpëtova nga varfëria. Do të bëj një saraj të bukur. Dyshemenë do ta shtroj me mermer të bardhë dhe dhomat do t'i mbush me mobiljet më të mira. Në bahçe do të ketë lule ngjyra-ngjyra dhe pemë frutore të ndryshme. Në këto pemë do të cicërojnë zogjtë më të bukur të botës."

Atë natë e zuri gjumi me këto imagjinata.

Kaq shumë e kishte rrëmbyer vala e gëzimit sa filloi të imagjinonte edhe për shërbëtorët, edhe kuzhinierët që do të merrte në shtëpinë e re...

Duke humbur nëpër të tilla fantazi, nuk i dilte kohë më për të ngrënë, për të pirë, për të falur namaz, madje as për të falënderuar Allahun që ia dha këtë mirësi.

Një ditë, ndërsa Enesi po shëtiste jashtë qytetit i humbur në mendime, pa një burrë që po priste qerpiçe pra-

në varrezave. Burri gërmonte tokën me kazëm e lopatë, ndërsa dheun që nxirrte e përzinte me kashtë dhe e hidhte në kallëpin e qerpiçeve.

Ai i tha Enesit se qerpiçet e bëra me dhé varrezash ishin më të forta. Enesi u trondit nga këto fjalë, e kritikoi burrin dhe vazhdoi rrugën i menduar...

Burri i foli që larg: “Ah, bre, burrë i çmendur! Një ditë do të presin qerpiç edhe me dheun e varrit tënd. Pasi gjete një grumbull florinjsh, je hutuar fare. E ke lënë namazin dhe fenë. Jeta, çdo ditë po merr diçka nga ti. Vdekjes po i afrohesh hap pas hapi. Lëri imagjinatat! Vlerësoje mirë këtë shans që ta ka dhënë Allahu dhe harxhoje paranë me vend! Mos i harxho dhe mos i shpenzo pa kujdes!”

Në ato momente filloi të thirrej ezani i namazit të drekës.

Enesi shkoi drejt xhamisë me qetësinë shpirtërore të atyre që vendosin për të bërë gjëra të mira. Sikur ta dinte më parë këtë hadith të Pejgamberit (a.s.) nuk do të hutohej aq shumë nga pasuria e gjërat materiale:

**“Sikur të kisha florinj sa mali i Uhudit,
pas tre ditëve nuk do të kisha më shumë
se paratë që u kam borxh të tjerëve.”**

(Muslim, Zekat, 4)

# Mysafiri

Hamdiu po lozte në bahçe, kur pa një plak me mjekër të bardhë që po ecte me hapa të vegjël. Plaku ndaloi për të pushuar pak te porta e bahçes së shtëpisë dhe i tha Hamdiut:

- Bir, a mund të rri një natë në këtë mysafirhane?

Hamdiu qeshi dhe i tha:

- Kjo nuk është mysafirhane, xhaxha.

- Meqë nuk qenka mysafirhane, çfarë është atëherë?

- Është shtëpia jonë.

- Ashtuu?! Shumë mirë, po kush e ka bërë këtë shtëpi?

- Gjyshi im.

- Kujt i ka ngelur pas gjyshit?

- Babait tim.

- Pastaj kujt do t'i ngelë?

- Mesa duket mua.

Plaku e pa duke qeshur Hamdiun dhe i tha:

- Meqë pronarët e kësaj shtëpie ia kanë lënë atë të tjerëve, atëherë të gjithë ju, mysafirë jeni, biri im. Pastaj u largua me hapa të avashtë.

Kur filloi shkolla, në orën e mësimit të kulturës fetare të gjithë po tregonin kujtimet dhe ngjarjet më mbresëlënëse të pushimeve. Kur i erdhi radha Hamdiut, ai tregoi për bisedën e çuditshme që kishte bërë me plakun me mjekër të bardhë.

Disa prej fëmijëve iu dukën të pakuptimta fjalët e plakut, prandaj mësuesi për t'ia shpjeguar më mirë,u kujtoi këtë hadith të Pejgamberit (a.s.):

**"Lidhja ime me këtë botë**
**është si ajo e një udhëtari,**
**i cili, pasi pushon nën hijen e një peme,**
**vazhdon rrugën."**

(Tirmidhi, Zuhd, 44)

# Druvari

Në kohën e Musait (a.s.) jetonte një burrë i varfër. Ai mblidhte dru në mal, i vendoste në kurriz dhe i sillte në qytet. I shiste. Me ato pak para që fitonte mundohej të siguronte jetesën. Druvari nuk lodhej nga kjo punë, por nuk e duronte faktin se fqinji i tij ia ngarkonte drutë gomarit dhe i sillte në qytet.

Druvari i varfër një ditë shkoi te Musa (a.s.), i tregoi gjendjen e tij duke i thënë:

- Kurrizi më është bërë plagë duke mbartur dru. Në jetën time nuk kam shijuar asnjëherë rehati e qetësi. Të lutem, lutju Zotit tënd për gjendjen time dhe kërkoji të më japë një gomar për t'ia ngarkuar drutë që mbledh.

Kur Musai (a.s.) doli para Zotit dhe i tregoi për kërkesën e druvarit, Allahu Teala i tha:

- Robi im është i sëmurë nga xhelozia. Ai kurrë nuk do të gjejë qetësinë që kërkon derisa të shpëtojë nga kjo sëmundje. Xhelozia e tij e sëmuri gomarin e robit tim dhe fqinjit të tij druvar. I thuaj atij që të lutet për shërimin e go-

marit të fqinjit, pastaj do t'i jap një gomar edhe atij.

Kur Musai (a.s.) ia shfaqi propozimin e Allahut Teala druvarit të varfër, atij iu enjtën damarët e xhelozisë dhe tha:

- Nuk mund të lutem që të shërohet gomari i fqinjit. Unë jam i kënaqur me gjendjen time. Po ashtu nuk dua gomar nga Allahu. Mjafton që të mos e shërojë gomarin e fqinjit tim.



Xhelozia me të vërtetë është një sëmundje shumë e keqe. Ai që sëmuret nga ajo, nuk mund të jetë kurrë i lumtur. Është e vërtetë se druvarin e varfër më shumë e lodhte, e rraskapiste dhe nuk e linte të qetë xhelozia për fqinjin se sa mbartja e druve.

Sa bukur e ka treguar Pejgamberi (a.s.) këtë të vërtetë:

**“Mos u bëni ziliqar,**
**sepse zilia i shkatërron mirësitë,**
**siç djeg zjarri drutë.”**

(Ebu Davud, Edeb, 40)

# Lima e gjakosur

Atë ditë pazarin do ta bënte Ademi. U ngrit herët dhe shkoi në treg. Çdo gjë që blinte e fuste në çantën e vogël të pazarit, pa menduar se lima me majë të mprehtë që kishte në çantë, do ta shponte paketën e mushkërive.

Kur erdhi në shtëpi, e nxori nga çanta limën me majë të mprehtë dhe e la jashtë derës,që më vonë t'ia pastronte gjakun. Kur u kthye, pa një mace, e cila kishte ardhur pas erës së mushkërive dhe po lëpinte limën.

Gjaku i rënë në limë në vend që të pakësohej, shtohej pa pushim. Edhe macja e lëpinte me plot oreks gjakun e freskët.

Ademi i cili e kuptoi shumë vonë atë që ndodhi, iu dhimbs shumë macja e shkretë dhe e largoi duke i bërtitur “pissssttt”!

Ndërsa macja e shikonte me zemërim Ademin i cili ia pengoi riskun, nuk e ndjente se lima e gjakosur ia kishte prerë gjuhën dhe se gjaku që po e lëpinte plot oreks ishte gjaku i saj.

Kur Ademi ia tregoi babait të tij, ato që kishin ndodhur, babai i tha duke qeshur:

- Disa njerëz janë si macja jote e vogël, bir im. Nuk mendojnë se e keqja që kanë bërë do t'i dëmtojë vetë ata dhe zemërohen pikërisht me ata që mundohen t'i largojnë nga të këqijat. Ashtu si u zemërua macja e vogël me ty.

Ademi i tha:

- Ata nuk duhet t'i ndalojmë ne nga gjërat e këqija, por duhet ta kuptojnë vetë këtë.

Babai iu përgjigj:

- Ne nuk na ka hije që t'i lëmë ata ballë për ballë me ligësinë që bëjnë, bir. Detyra jonë është që të përpiqemi t'i bëjmë njerëzit të heqin dorë nga ligësitë. Në këtë mënyrë u bëjmë dobi edhe atyre edhe shoqërisë. Dëgjo çfarë ka thënë në këtë hadith Pejgamberi (a.s.):

**"Ai që shikon një të keqe,**
**le ta ndalojë atë me dorën e tij.**
**Nëse nuk mund ta ndalojë me dorë,**
**le ta ndalojë me gjuhën e tij.**
**Nëse nuk mund ta bëjë edhe këtë,**
**le ta urrejë atë të keqe."**

(Muslim, Iman, 20)

# Qeni

Dajë Memishi po kosiste të mbjellat në arë bashkë me gruan e tij. Fëmijët e vegjël i kishin lënë të flinin nën hijen e një peme bashkë me qenin e tyre, Karabashin.

Kur shkuan te pema për të pushuar, panë diçka të tmerrshme. Fëmijët ishin kthyer mbrapsht dhe qëndronin shtrirë pa lëvizur në mbulesën e tyre. Ndërsa Karabashi ishte i bërë me gjak dhe po rënkonte.

Dajë Memishi gati sa nuk u çmend. Ai pandehu se Karabashi kishte copëtuar fëmijën dhe i ra me kosë në kokë. Karabashi i shkretë u shtri në tokë pa jetë.

Kur gruaja i tha se fëmijët ishin shëndoshë e mirë dhe se po flinin, dajë Memishi u habit... Pas disa sekondash ai pa një gjarpër të madh e të ngordhur. E kuptoi se Karabashi ishte plagosur duke u kacafytur me të dhe se i kishte shpëtuar fëmijët nga vdekja duke vënë në rrezik jetën e tij. Eh, sa u mërzitën dajë Memishi me të shoqen!..

Sa i lumtur do të ishte dajë Memishi sikur të sillej sipas hadithit të Pejgamberit (a.s.):

**"Të sillesh me maturi, është prej Allahut, ndërsa nxitimi është prej shejtanit."** (Tirmidhi, Birr, 66)

# Lopa e verdhë

Zonja Aishe kishte mbjellë fasule në kopsht. Nga moti i mirë, edhe fasulet shpërthyen filiza.

Një ditë doli nga shtëpia me të shpejtë, ngase dëgjoi një zë lope, e cila po pëlliste me dhimbje. Lopa e verdhë e fqinjit kishte hyrë në kopsht dhe i kishte shkelur fasulet, të cilat sapo kishin filluar të hidhnin shtat. Zonjë Aisheja u inatos shumë, dhe i ra lopës me shkopin e madh që kishte në dorë...

Në atë moment gruaja e fqinjit erdhi duke vrapuar. Ajo filloi të flasë me një zë të brengosur dhe tha:

- Dje i ka ngodhur viçi të shkretës..! Që nga mëngjesi u bënë tri herë që e ka këputur litarin dhe po kërkon viçin e saj. Kurse sot...

Zonja Aishe, sapo i dëgjoi këto fjalë, i ra shkopi nga dora. Shikonte sytë e brengosur të lopës së verdhë që kishte hyrë në kopshtin e saj. Iu afrua dhe filloi t'i ledhatonte kokën. Pastaj tha:

- Domethënë, edhe ajo po mendon për pjellën e saj dhe i harroi fasulet?..

Sa i përshtatet këtij hadithi të Pejgamberit (a.s.), sjellja e bukur e Zonjës Aishe:

**“Kini frikë nga Allahu
dhe mos i torturoni këto kafshë
që nuk mund të flasin.”**

(Ebu Davud, Xhihad, 44)



# Përmbajtja